# Rregullat fetare që duhet të ndjekë një Musliman  në rast Fitnesh

[  Shqip – Albanian – ألباني ]

Salih b. Abdulaziz Al Shejh

**Përktheu :** Justinian Topulli

2011 - 1432

IslamHouse.com

# ﴿ الضوابط الشرعية لموقف المسلم من الفتن ﴾

« باللغة الألبانية »

صالح بن عبد العزيز آل الشيخ

ترجمة: يستنيان توبولي

2011 - 1432

IslamHouse.com

*Ligjëratë e mbajtur*
*nga Shejh Salih ibn Abdulaziz Al Shejh*

# Fjala e përkthyesit

Ky material, ndonëse është ligjëruar në një vend dhe në një situatë të ndryshme nga ajo e vendit tonë, përmban disa rregulla dhe parime që për nga rëndësia dhe zbatimi i kalojnë përmasat e një vendi dhe kohe të caktuar. Këtu përmenden parime dhe rregulla islame shumë të rëndësishme që u vlejnë të gjithë muslimanëve, në çdo kohë dhe vend, e veçanërisht kur ata kalojnë sprova të rënda që rrezikojnë unitetin dhe bashkësinë e tyre fetare. Feja islame i kërkon çdo muslimani që gjatë gjithë jetës së tij të vetëkontrollohet në pajtim me parimet dhe normat e fesë. Ky material na jep një panoramë të shkurtër dhe të përmbledhur se si muslimani duhet ta vërë në jetë këtë vetëkontroll, si duhet të vlerësojë njerëzit dhe situatat, për t'iu ruajtur sa më shumë gabimeve dhe për të fituar kënaqësinë e Allahut.

# Njohje e shkurtër me autorin

Shejh, Salih ibn Abdulaziz ibn Muhamed ibn Ibrahim Al Shejh rrjedh nga fisi i njohur arab i Beni Temimit. Ai është një nga pasardhësit e shejh Muhamed ibn Abduluehabit. Gjyshi i tij shejh Muhamed ibn Ibrahim Al Shejh ka qenë Myftiu i Arabisë Saudite dhe një nga dijetarët më të shquar të kohës së tij, në duart e të cilit kanë mësuar dijetarë të tillë si shejh Ibn Bazi dhe Ibn El-uthejmini.

Ka lindur në Riad në 1959, qytet në të cilin edhe ka mbaruar studimet e larta, në Universitetin Islam "Imam Muhamed ibn Saud", ku edhe ka punuar si mësimdhënës deri në vitin 1996. Më pas ka qenë zëvendësministër në ministrinë e Vakëfeve, Thirrjes dhe Çështjeve Islame. Në vitin 2000 është emëruar ministër i kësaj ministrie, post të cilin ai e mban edhe sot e kësaj dite. Ka qenë këshilltar për çështjet fetare në disa fondacione dhe organizata islame siç është "Organizata Botërore e Ndihmave Islame", "Asambleja Botërore e Rinisë Muslimane" etj.

Shejh Salih Al Shejh karakterizohet nga një formim i lartë dhe preciz në dijet islame, ai nuk është mjaftuar vetëm me shkollimin zyrtar, por si dijetarët e dikurshëm ka udhëtuar edhe në vende të tjera islame për marrjen e dijes nga dijetarë të ndryshëm. Ka marrë pjesë në shumë konferenca brenda dhe jashtë Arabisë Saudite, si në Amerikë, Evropë, Egjipt etj. Ka një aktivitet të dendur në thirrjen islame, me leksione dhe në shkrimin e librave numri të cilave arrin rreth shtatëmbëdhjetë, si p.sh: "Këto janë botëkuptimet tona", "Plotësimi i Iruau El-galil", "Et-temdih, koment i librit të Teuhidit"...etj.

# Hyrje

Lavdërimi i përket Allahut, Atij që thotë në Librin e Tij:

***"Ne kemi caktuar për çdo popull rregulla fetare, sipas të cilave ata shkojnë, prandaj mos lejo kurrsesi** (o Muhamed) **që të diskutojnë me ty për atë çështje. Dhe thirri te Zoti yt! Sigurisht që ti je në rrugë të drejtë. Nëse ata grinden me ty, thuaju: "Allahu e di më së miri atë që bëni ju. Ai do të gjykojë në Ditën e Kiametit për kundërshtitë që keni pasur ndërmjet jush."*** [1]

Lavdërimi i përket Atij, që gjithashtu thotë: ***"A nuk i mjafton Allahu robit të Vet?! Ata të frikësojnë ty me zota të tjerë, përveç Tij."*** [2]

Atë që Allahu e shpie në humbje, nuk mund ta udhëzojë kush.

Dëshmoj se s'ka hyjni tjetër veç Allahut, të vetëm e të pashoq. Prej kësaj dëshmie të dalë nga zemra e mbrujtur me njësimin e Zotit, mësoj veprat dhe fjalët që e kënaqin Allahun dhe i pëlqejnë Atij.

Dëshmoj po ashtu se Muhamedi është robi i Zotit dhe i Dërguari i Tij, i zgjedhuri dhe miku i Zotit. Ai ishte përgëzuesi dhe paralajmëruesi që u dha sihariq njerëzve dhe i qortoi ata, u ligjëroi dhe u mësoi atyre të vërtetën. Lum ai që kapet pas Sunnetit të tij dhe pason gjurmët dhe udhëzimin e tij. Bekimet dhe uratat e Allahut qofshin për të,

---

1 Sure El-haxh: 67-69.

2 Sure Ez-zumer: 36.

familjen, shokët e tij dhe të gjithë ata që ecën në shtegun e tyre deri në Ditën e Kiametit.

Vëllezër! Lutjuni Allahut t'ju ruajë nga fitnet (sprovat, ngatërresat) që shkatërrojnë fenë, mendjen dhe trupin, që prishin çdo gjë të mirë!

Lutjuni Allahut t'ju ruajë prej tyre, sepse asnjëherë nuk ka të mira nga fitnet!

Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* shpesh i lutej Allahut që ta ruante nga fitnet dhe paralajmëronte për rrezikun e tyre.

Imam Buhariu në librin e tij, kapitullin që flet për fitnet, e ka filluar me ajetin: *"Ruajuni një sprove (fitne) që nuk cënon veçse ata që kanë vepruar në mënyrë të padrejtë ndaj jush"*, dhe me atë se si i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)* paralajmëronte për rrezikshmërinë e fitneve.

Fitnet kur vijnë, nuk dëmtojnë vetëm të padrejtin, por të gjithë. Kur ato shfaqen, nuk lënë vend të dëgjohen fjalët e të mençurve. Ne e kemi si detyrë që të paralajmërojmë për rrezikun e tyre, që para se ato të ndodhin. Të largohemi sa më shumë të jetë e mundur nga çdo gjë që na afron me fitnet. Një nga shenjat para Ditës së Kiametit është edhe shtimi i fitneve, siç na përcillet në një thënie të Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*, ku thotë: *"Do të afrohet koha (kiameti), pakësohet puna, mbizotërojë koprracia dhe do të shtohen fitnet*[3]*."* Fitnet kur shfaqen, sjellin me vete probleme dhe telashe të atilla, që tregojnë për afrimin e Ditës së Kiametit dhe Lajmëtari i Allahut nga dhembshuria që kishte për ne, na paralajmëroi të ruheshim nga to.

Allahu i Madhëruar na ka paralajmëruar për rrezikun e fitneve në fjalën e Tij: ***"Ruajuni një***

3 Transmeton Buhariu.

***sprove*** *(fitne)* ***që nuk cënon veçse ata që kanë vepruar në mënyrë të padrejtë ndaj jush”***”[4]

Ibn Kethiri në komentin e këtij ajeti thotë: Ky ajet, edhe pse u drejtohet shokëve të Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*, vlen për të gjithë muslimanët, sepse vazhdimisht Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* paralajmëronte që të ruheshin prej fitneve.

El-Alusi, një tjetër komentues i Kur’anit, thotë: Fitnia në ajetin ***“Ruajuni një sprove*** *(fitne)* ***që nuk cënon veçse ata që kanë vepruar në mënyrë të padrejtë ndaj jush!”,*** është komentuar në mënyra të ndryshme, si për shembull: *“Lënia pas dore e urdhërimit për të mira dhe ndalimit nga e keqja, përçarja dhe divergjencat, moskritika ndaj shfaqjes së bidatit, etj.”* Më pas shton: *“Çdonjëra ka vlerë sipas kohës së saj.”*

Pra, në kohën e divergjencave dhe përçarjeve duhet ta paralajmërojmë njëri-tjetrin me ajetin që përmendëm më lart. Ruajuni këtyre, pasojat e të cilave nuk prekin dhe as kufizohen vetëm tek ata që kanë bërë padrejtësi, por i prekin të gjithë. Ndaj dëshirojmë që t’jua kujtojmë këtë gjë, sepse shohim se kemi një rizgjim të mbarë islam, i cili fton për te feja e Allahut dhe adhurimi i vetëm i Tij. Është detyra jonë t’i kujtojmë vetes dhe gjithë të tjerëve që t’i përkushtohemi dijes së dobishme, besimit të të parëve të mirë dhe doktrinës së Ehli Sunneh uel Xhemah.

Ky është një rizgjim i bekuar, i cili shpresojmë të bëhet flamurtar i përhapjes së fesë së Allahut, e që njerëzit ta duan, t’i kthehen fesë e të kapen fort pas saj, ashtu siç shpresojmë që kjo lëvizje të

4 Sure El-enfal:25.

qëndrojë e palëkundur mbi themelet e një dijeje të dobishme.

E shoh si detyrë t'u transmetoj këtyre të rinjve dhe t'u shpjegoj atë që kam mësuar prej dijetarëve të Ehli Sunneh uel Xhemah, të mbështetur në fjalët e Allahut dhe të Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*.

S'ka dyshim se nëse fitnet nuk vihen në qendër të vëmendjes dhe nuk merren parasysh pasojat e tyre, në të ardhmen kemi për t'u përplasur me situata mjaft të këqija. Kuptohet, këto situata të padëshiruara që kalon shoqëria, do të vijnë nëse njerëzit e dijes nuk do t'i shohin me një sy realist e të drejtë, në njohjen e vërtetë të problemeve që ato shfaqin. Njohja do t'u jepte mundësi që të vepronin sa më mirë në të tilla momente fitnesh, ashtu siç do të dëshironte Allahu dhe i Dërguari i Tij *(salallahu alejhi ue selem)*.

Parimet dhe kriteret duhet të ruhen patjetër, sepse me anë të tyre çdo njeri është në gjendje të ruajë veten nga gabimet e mundshme, nëse do të ndjekim parimet ligjore të fesë dhe rregullat praktike (të jetës), do të mjaftohemi me to dhe nuk do t'i kalojmë kufijtë e tyre. Kështu pa dyshim do të arrijmë mjaft të mira, pas të cilave nuk do të bëhemi kurrë pishman, - në dashtë Allahu. Për këtë arsye, për çdo çështje duhet të njihen parimet përkatëse, që çdokush të ketë mundësi të ruajë veten e tij e të mos bëhet pre e diçkaje që nuk ia di përfundimin, nëse është e mirë apo jo.

Në mënyrë të detyrueshme, ne duhet t'u përmbahemi parimeve dhe rregullave, të cilat i kemi trashëguar prej dijetarëve të Ehli Sunneh uel Xhemah.

Por ç'kuptojmë me fjalën rregull dhe parim?

Parimi *(kaide)* është një ide themelore, tek i cili kthehemi për të gjykuar çështje të llojeve të ndryshme.

Kriteri *(dabit)* është një rregull, sipas të cilit jepet gjykimi për diçka dhe bëhet vlerësimi i problemeve të një lloji të ngjashëm e të vetëm.

Ne e kemi për detyrë që t'i njohim dhe përvetësojmë këto parime dhe rregulla të Ehli Sunnetit, siç na këshillon edhe Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* kur u drejtohej sahabëve: *"Ai që do të jetojë gjatë prej jush, do të shohë mosmarrëveshje të shumta, prandaj kapuni pas Sunnetit tim dhe Sunnetit të Kalifëve të drejtë e të udhëzuar që do të vijnë më pas. Shtrëngohuni fort pas tyre me dhëmballë!"*[5]

Pas vdekjes së Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*, sahabët hasën në mosmarrëveshje dhe shpëtuan vetëm sepse u përmbaheshin parimeve të qarta, me të cilat vepronte Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* dhe Kalifët e drejtë pas tij.

## Dobitë që përftohen nga zbatimi i këtyre rregullave

**E para**: Duke iu përmbajtur parimeve dhe rregullave, arrijmë të ruajmë një përfytyrim të drejtë për gjërat dhe në pajtim me normat e fesë. Këto rregulla dhe parime e vënë nën kontroll përfytyrimin e një muslimani, që të mos bjerë ndesh me fenë e tij.

Është mëse e ditur që nëse një musliman e përfytyron një çështje pa u bazuar te parimet dhe

5 Transmeton Ebu Daudi.

rregullat e fesë, mendja do t'i shkojë larg dhe do të hallakatet në veprimet e tij, të cilat mund të jenë me pasoja për veten, familjen dhe popullin e tij. Që këtu e kuptojmë rëndësinë që ka po t'u përmbahemi këtyre rregullave dhe parimeve, të cilat e drejtojnë muslimanin në një të menduar dhe të vepruar të drejtë, në pajtim me fenë e tij.

**E dyta**: Duke iu përmbajtur këtyre rregullave, muslimani ruhet nga gabimet. Nëse një musliman do të shkojë pas mendjes dhe opinionit të tij, sidomos në raste fitnesh, pa iu përmbajtur parimeve dhe rregullave të Ehli Sunneh uel Xhemah, nuk ka siguri se nuk do të gabojë. Gabimi mund të rezultojë me pasoja të hidhura, për shkak se mund të përshkallëzohet dhe degëzohet së tepërmi. E pra, nëse u përmbahemi këtyre rregullave, do të ruhemi nga gabimet. Pse? Kush i formuloi këto rregulla dhe parime?

Këto parime dhe rregulla janë formuluar nga "Pasuesit e Sunnetit dhe Xhematit", në përputhje me argumentet, dhe kushdo që pason argumentin dhe ndjekësit e Sunnetit dhe Xhematit, nuk do të bëhet kurrë pishman.

**E treta**: Një tjetër dobi që vjen si rezultat i praktikimit të këtyre rregullave, është edhe ruajtja e muslimanit nga gjynahet. Nëse do të shkosh pas mendjes tënde që të duket e drejtë, pa marrë parasysh këto rregulla dhe parime, ti nuk je i sigurt se nuk do të biesh në gjynah. Nëse shkon pas mendimit tënd, që të duket i drejtë, nuk e di se ç'pasoja mund të të lënë në të ardhmen fjalët apo veprat e tua. Nëse do të veprosh sipas bazave dhe rregullave të përgjithshme të fesë, të nxjerra nga

argumentet përkatëse, me shpresë të Zotit do të shpëtosh nga gjynahet dhe Allahu i Madhëruar ka për të të falur, sepse i je përmbajtur argumentit. Nuk ka gjë më të mirë sesa t'i përmbahesh Shpalljes.

Nga këto tri dobi që përmenda, kuptojmë rëndësinë dhe domosdoshmërinë që ka po t'u përmbahemi këtyre parimeve dhe rregullave, të cilat do t'i shpjegojmë më pas.

Këto parime dhe rregulla janë nxjerrë nga dy lloj argumentesh:

**E para**: Parimi apo rregulli është përmendur drejtpërdrejt në Kur'an ose në Sunnet dhe pasuesit e Sunnetit dhe Xhematit i kanë marrë për bazë këto argumente.

**E dyta**: Rregullat janë marrë nga Sunneti praktik, me të cilin kanë vepruar shokët e Profetit (salallahu alejhi ue selem). Shokët e Profetit (salallahu alejhi ue selem), ata që erdhën pas tyre dhe imamët e nderuar të Sunnetit dhe Xhematit, kanë pasur edhe një histori praktike në rastet kur shfaqeshin fitne. Ata në mënyrë praktike iu përmbajtën këtyre parimeve dhe rregullave të bazuara në argumente. Pra, nuk kemi arsye për të devijuar dhe për të na marrë koka erë, nëse ndjekim historinë e tyre dhe bazohemi tek argumentet që ata i zbatuan në jetën praktike.

Kjo është një mëshirë dhe mirësi e Allahut ndaj nesh, që na ka lënë shembuj për t'i pasuar. Shpesh duhet të kthehemi për t'u konsultuar dhe marrë mendimin e dijetarëve të Sunnetit dhe Xhematit, sepse e njohin fenë dhe parimet e përgjithshme

madhore të saj, siç njohin edhe rregullat praktike që të ruajnë nga gabimet dhe devijimet.

Pra, edhe një herë bëhet i qartë detyrimi që kemi për t'iu përmbajtur këtyre rregullave dhe parimeve që do të përmend më pas, rëndësisë dhe dobisë që ato kanë për vete dhe shoqërinë ku jetojmë.

Lum për atë që shkon pas një të udhëzuari! Lum për atë që shkon pas argumenteve! Lum për atë, sepse kurrë pas kësaj nuk do të pendohet!

# RREGULLI I PARË

Gjëja e parë që duhet të kesh parasysh kur shfaqen fitnet apo ndryshojnë situatat, është të jesh i butë, i panxituar dhe i vetëpërmbajtur. **Mos u nxito!**

Ky është një rregull i rëndësishëm: të jesh i butë, i panxituar dhe i vetëpërmbajtur.
Tri cilësi:
**E para** është butësia *(rifk)*. Profeti *(salallahu alejhi ue selem)*, siç transmetohet në një hadith autentik, thotë: *"Nëse butësia gjendet diku, ajo e zbukuron atë dhe nëse largohet, e shëmton atë* [6]*."*

Dijetarët duke komentuar këtë hadith, thonë se fjalët këtu janë përgjithësuese, ndaj butësia përfshin çdo gjë. E pra, butësia në të gjitha rastet është e lavdëruar. Kjo që thashë, është përmendur edhe në një tjetër hadith autentik të Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*, ku thotë: "*Allahu e do butësinë në çdo çështje*[7]*."* Këto fjalë Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* ia tha Aishes së ndershme dhe po kështu e ka titulluar edhe imam Buhariu kapitullin ku ka cituar këtë hadith.

Në çdo çështje duhet të jesh i butë dhe i qetë, e mos ji i dhunshëm. Pas butësisë asnjëherë nuk do të bëhesh pishman. Kudo që ndodhet butësia, e zbukuron atë, i zbukuron mendimet, qëndrimet, ndjenjat, gjykimet... Ndaj ji i qetë dhe mos u nxito, mos shko pas atyre që nxitohen, por tregohu i qetë dhe zbato hadithin e Profetit tënd *(salallahu*

6 Transmeton Muslimi, kapitulli: Mirësia e butësisë.
7 Transmeton Buhari, kapitulli: Butësia në çdo çështje.

*alejhi ue selem)*: *"Nëse butësia gjendet diku, ajo e zbukuron atë!"* Kapu pas së bukurës dhe pas të mirës dhe ruaju nga e shëmtuara që largon nga fjalët dhe veprat e tua butësinë dhe qetësinë!

**E dyta** është mosnxitimi *(enat)*. Profeti (salallahu alejhi ue selem) i tha Eshexh Abdulkajsit: *"Ti ke dy cilësi, të cilat i pëlqen Allahu dhe i Dërguari i Tij: vetëpërmbajtjen dhe mosnxitimin*[8]*."*

Maturia është një virtyt i lartë, ndaj edhe Allahu në Librin e Tij thotë: ***"Njeriu mallkon në të keqe, ashtu siç lutet edhe për të mirë, vërtet që njeriu është i nxituar***[9]***."***

Dijetarët, duke komentuar këtë ajet, thonë se këtu kemi të bëjmë me një kritikë për njeriun, sepse është i nxituar. Kjo është një cilësi e keqe për të gjithë ata që e kanë, ndaj edhe Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* nuk ishte një njeri i nxituar.

**E treta** është vetëpërmbajtja (hilm). Vetëpërmbajtja është një cilësi e lavdëruar, sidomos në raste fitnesh. Nëpërmjet saj dhe maturisë, njeriu mund t'i shohë gjërat ashtu siç janë, mund t'i shohë në mënyrë realiste.

Në librin e Muslimit na tregohet se El-musteurid el-kurejshi ndodhej me Amr ibn Asin dhe i pari tha: Kam dëgjuar se i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)*, ka thënë: *"Kur të bëhet Kiameti, romakët do të jenë njerëzit më të shumtë."*

Amr ibn El-Asi i tha: Shiko se çfarë po thua!

Dhe ai iu përgjigj: Çfarë të keqe ka që të them atë që ka thënë i Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem)*?

---

8 Transmeton Muslimi nr.24.

9 Sure El-isra:11.

Atëherë Amri: Nëse është kështu, atëherë kjo vjen ngase romakët kanë katër cilësi. E para, ata janë njerëzit më të vetëpërmbajtur në rast fitnesh. E dyta, janë njerëzit që përmenden më shpejt pas një fatkeqësie...

Amri përmendi të katër cilësitë dhe u shtoi atyre edhe një të pestë.

Dijetarët, duke komentuar këtë thënie, janë shprehur se Amr ibn El-As nuk kërkon që të lavdërojë romakët, jomuslimanët. Jo! Ai do t'u sqarojë muslimanëve se arsyeja pse romakët do të jenë dhe mbesin njerëzit më të shumtë kur të bëhet Kiameti, është se ata kur ndodhin fitne, janë njerëzit më të vetëpërmbajtur. Pra, ata kanë aq maturi dhe vetëpërmbajtje, sa t'i shohin dhe t'i trajtojnë gjërat me qetësi, që të ruajnë veten dhe shoqërinë e tyre.[10]

Ky është një sqarim i rëndësishëm, sepse Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* na informoi se Kiameti nuk do të bëhet derisa romakët të jenë njerëzit më të shumtë. Pse?! Amri tha: *"sepse ata kanë katër cilësi..."* E para, e cila na intereson edhe neve këtu, është se ata janë njerëzit më të vetëpërmbajtur në raste fitnesh. Pra, kur shfaqen fitnet, tregohen të vetëpërmbajtur, nuk nxitohen dhe nuk irritohen, për të ruajtur shoqërinë e tyre të krishterë nga vrasjet dhe trazirat. Ata janë të vetëdijshëm se nëse plasin trazira, do të shfarosen. Ndaj për shkak të kësaj cilësie që kanë, ata do të mbeten njerëzit më të shumtë derisa të bëhet Kiameti.

---

10 Ky koment, në mënyrë të përmbledhur, është marrë nga Es-senusi dhe El-ubeji në komentin e tyre të Sahih Muslimit.

Unë habitem se si nuk e përvetësojmë një cilësi të tillë kaq të mirë që e kanë këta njerëz! Ndërkohë që na takon të jemi më të mirë se gjithë të tjerët.

Maturia dhe vetëpërmbajtja janë të lavdëruara në çdo çështje, sepse këto cilësi të ndriçojnë mendjen në raste fitnesh dhe tregojnë mençurinë dhe largpamësinë e njeriut.

Ky është edhe rregulli i parë, të cilit i janë përmbajtur pasuesit e Sunnetit dhe Xhematit, kur shfaqen fitnet dhe pështjellohen situatat.

# RREGULLI I DYTË

Nëse shfaqen fitne dhe pështjellohen situatat, mos gjyko për asgjë që ka të bëjë me fitnen, derisa të kesh një përfytyrim të plotë dhe të qartë të asaj që ndodh, duke zbatuar kështu rregullin që thotë: *Gjykimi ndaj një gjëje vjen pas përfytyrimit të saj.*

Këtij rregulli i janë përmbajtur të gjithë njerëzit e mençur para dhe pas Islamit. Ne si argument për të kemi librin e Allahut që thotë: "***Mos shko pas diçkaje, për të cilën nuk ke dijeni***[11]***!"*** Pra, për gjërat që nuk i di dhe nuk ke një panoramë të qartë për to, mos fol! E aq më keq të bëhesh i pari në to apo të të vijnë të tjerët nga pas e të bëhesh gjykatës.

## "Gjykimi ndaj një gjëje vjen pas përfytyrimit të saj"

Këtë rregull njerëzit e zbatojnë në çështjet e rëndomta të tyre dhe në mjaft probleme të ndryshme. Mendja njerëzore patjetër duhet t'i përmbahet një rregulli të tillë dhe asnjë veprim nuk është i drejtë në rast të kundërt. Nëse njeriu nuk i përmbahet një rregulli të tillë, pa dyshim që do të gabojë. Feja e njeh dhe e urdhëron këtë rregull mjaft qartë. Po jap disa shembuj: Nëse do të pyes ndonjërin prej jush se çfarë gjykimi jep Islami për shitjen el-murabaha (fitimprurëse), ky mund të thotë se fitimi është i lejuar dhe feja nuk e ndalon atë, ndaj edhe shitja el-murabaha është e lejuar.

Ndërkohë që gjykimi i tij është i gabuar, sepse ky njeri nuk ka pasur një përfytyrim të qartë se

11 Sure El-isra: 36.

çfarë kuptohet me fjalën shitje el-murabaha. Ai ka menduar se el-murabaha do të thotë fitimi që nxirret nga shitja dhe kështu nga ky përfytyrim i gabuar edhe gjykimi fetar doli i gabuar.

Një gjykim fetar duhet të bazohet mbi një përfytyrim të saktë. *El-murabaha* është një lloj shitjeje që nuk lejohet dhe që përdoret nga disa banka islamike dhe joislamike, si hile për të fshehur fajden. Kjo shitje bazohet në autorizimin e dikujt tjetër dhe pas autorizimit vendoset një premtim i detyruar për t'u kryer. Autorizuesi është i detyruar t'i përmbahet premtimit që i ka bërë të autorizuarit të tij dhe kjo nuk lejohet me fe, ndaj dhe shitja el-murabaha nuk lejohet.[12]

Një shembull tjetër që sqaron rregullin "*Gjykimi ndaj një gjëje vjen pas përfytyrimit të saj*". Nëse do të pyes ndonjërin prej jush: Çfarë gjykimi ka për grupimin dëshmitarët e Jehovait?

Nëse ndonjëri ka njohuri, do të thotë se çfarë grupimi është dhe cili është gjykimi i Islamit për të. Por ndonjëri mund të thotë se nuk e ka idenë se çfarë është ky grupim dhe nuk ka dëgjuar për të më parë. Në këtë rast nuk je në gjendje të gjykosh nga ana fetare, sepse nuk ke një përfytyrim për këtë grupim se çfarë është dhe se ç'parime ka, a është një grupim islam, i krishterë apo çifut[13]. Pra,

---

12 Për ta sqaruar më tepër këtë lloj shitblerjeje, po japim një shembull: Një person do të blejë një mall të caktuar, por duke mos pasur mundësi, e kërkon këtë nga banka, së cilës i premton dhe i ngelet peng, i detyruar që t'i paguajë asaj me këste një shumë më të madhe sesa ajo me të cilën banka e ka blerë mallin. (sh.përkth)

13 Ky material është shkruar vite më parë dhe në një vend ku nuk ekzistojnë dëshmitarët e Jehovait. (sh.përkth)

mund të japësh një gjykim për të, vetëm pasi ta kesh njohur.

Një gjykatësi, myftiu apo një personi që flet për çështjet e fesë, që të ruajë veten nga gjynahet, të drejtat e muslimanëve dhe të mos flasë në emër të Zotit pa dije, i duhet të dijë dy gjëra:

**E para:** Të ketë një përfytyrim të plotë dhe të qartë për çështjen në fjalë, që të mos i ngatërrohet me ndonjë çështje tjetër. Ndodh që çështjet të ngatërrohen për shkak të ngjashmërisë dhe afërsisë që mund të kenë dhe kështu, gabimisht me mendjen tënde, mund të zhvendosesh tek ajo e rrjedhimisht do të gabosh në gjykim.

**E dyta:** Të njohësh vendimin e Allahut dhe të të Dërguarit të Tij për këtë çështje dhe jo për ndonjë çështje tjetër të ngjashme me të.

Nëse kjo u bë e qartë, këtu lind një pyetje e rëndësishme: Si mund ta arrij unë një përfytyrim të tillë? Si mund të kem një pamje të qartë për këtë çështje dhe nga kush mund ta marr këtë përfytyrim? Çështjet shpeshherë janë të paqarta dhe ngjajnë me njëra-tjetrën, ndërsa për disa të tjera nuk do të gjej njeri të m'i bëjë të qarta ashtu siç duhet.

Përgjigjja për këtë është se përfytyrimi mbi të cilin bazohet edhe një vendim i fesë, është ai që vjen:

1. Nga ai që e kërkon fetvanë (gjykimin e fesë). Ky person është ai që përjeton një realitet të caktuar, e nëse pyetet dhe e shpjegon çështjen, nga kjo përftohet përfytyrimi i kërkuar. Ai që jep fetva, e jep këtë në bazë të përfytyrimit që i ka dhënë kërkuesi i saj.

2. Nga muslimanë të drejtë e të paanshëm, të përpiktë dhe të besueshëm, të tillë që i përcjellin

lajmet pa gabime. Nëse nuk do të jenë të tillë, do të gabojmë edhe në gjykimin e një çështjeje tjetër. E pra, patjetër që përcjellësi duhet të jetë i drejtë dhe i përpiktë në këtë çështje.

Në raste fitnesh dhe situata trazirash p.sh., nuk lejohet të marrim për bazë fjalët e jobesimtarëve. Ata mund të përmendin përfytyrimin dhe analizat e tyre në ndonjë stacion apo revistë çfarëdo. Nga ana fetare nuk lejohet të bazojmë mbi të një vendim të fesë, pasi një vendim i tillë duhet të bazohet vetëm nga përcjellja e një muslimani të drejtë dhe të përpiktë.

Hadithet e Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* nuk pranohen nga kushdo që i tregon ato, por vetëm në rastet kur zinxhiri i transmetimit *(isnadi)* nga fillimi deri në fund përbëhet nga transmetues të drejtë dhe të përpiktë. Nëse në zinxhirin e transmetimit gjendet një njeri i prishur *(fasik)*,[14] pra me moral jo të mirë islam apo ndonjë që nuk është i përpiktë dhe i ngatërron gjërat, nga ky person hadithi nuk pranohet dhe nuk merret si bazë për të nxjerrë një gjykim fetar. Pra, është e domosdoshme që të zbatohet me kujdes një rregull i tillë.

Nëse do ta përmbledhim, mund të themi se rregulli që thotë: "*Gjykimi ndaj një gjëje vjen pas përfytyrimit të saj*", në thelb të tij ka përfytyrimin, i cili mund të konsiderohet i drejtë nga ana fetare, vetëm nëse vjen nga një musliman i drejtë dhe i përpiktë ose ka të bëjë me vetë atë që e kërkon fetvanë, edhe në qoftë fasik.

14 Me termin fasik, sipas fesë, konsiderohet ai person që kryen gjynahe të mëdha ose nuk u ndahet gjynaheve të vogla. (sh.përkth)

# RREGULLI I TRETË

**Muslimani duhet të jetë në çdo rast i drejtë dhe i paanshëm**.

Allahu i Lartësuar thotë në Kur'an: ***"Kur të flisni, thoni të vërtetën qoftë edhe për të afërmit tuaj*[15]*!"*** dhe ***"Të mos ju nxisë urrejtja ndaj njerëzve për të bërë padrejtësi. Bëhuni të drejtë, se kjo është më afër devotshmërisë dhe frikësojuni Allahut*[16]*!"***

Kjo çështje është shumë e rëndësishme dhe është sqaruar në mënyrë të plotë nga ana e fesë. Është e domosdoshme që të mbahet drejtësia në çdo gjë që thuhet dhe gjykohet. Një njeri që nuk tregohet i drejtë në fjalët dhe gjykimet e tij, nuk e ka ndjekur fenë aq sa të ketë shpresë për shpëtim.

Ç'do të thotë drejtësi? Ç'do të thotë të jesh i paanshëm sipas këtij rregulli?

Do të thotë që të marrësh në shqyrtim të mirat dhe të këqijat, anën që të pëlqen dhe atë që nuk të pëlqen dhe pasi t'i peshosh të gjitha së bashku, mund të gjykosh. Të jesh i bindur se marrja parasysh e të dyja anëve së bashku, të ruan që të mos i atribuosh fesë, Allahut të Lartësuar apo edhe ndonjë ligji të Tij në natyrë, një gjykim të padrejtë, gjë që bie ndesh me drejtësinë e urdhëruar nga vetë Allahu.

Pra, është e domosdoshme që të ballafaqohen në mendje të mirat dhe të këqijat, të bukurat dhe të shëmtuarat, në mënyrë që të arrihet në një gjykim

---

15 Sure El-en'am: 152.
16 Sure El-maide: 8.

sa më të drejtë fetar. Kështu edhe me përfytyrimin, fjalët, të kuptuarit dhe opinionet e tua në raste fitnesh, do të jesh i shpëtuar, inshallah.

Ky rregull është shumë i rëndësishëm dhe duhet që patjetër të praktikohet, sepse ai që nuk i përmbahet këtij rregulli, do të bëhet i njëanshëm dhe zemrën do t'ia pushtojnë trillet. Më e keqja është se ai mund të bëhet shkak që edhe të tjerët t'i shkojnë nga pas e kështu do të përfshihet nga fjala e Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*: *"Ai që fut në Islam diçka të keqe, mbi të do të bjerë gjynahu i saj dhe i atyre që e bëjnë atë deri në Ditën e Kiametit*[17]*."*

Fatkeqësia më e madhe ndodh atëherë kur këtë veprim të gabuar e kryen një njeri që shihet si i ditur dhe në rrugë të drejtë, sepse veprimet e tij i pasojnë njerëzit e paditur dhe ata gjysmë të ditur.

Siç edhe kuptohet, është mëse e domosdoshme që t'i përmbahemi këtij rregulli në të gjitha çështjet tona dhe kush u shpëton pasioneve pa krye, Allahu do ta shpëtojë në këtë botë dhe në tjetrën.

---

17 Transmeton Muslimi, Nesaiu etj.

# RREGULLI I KATËRT

Një parim tjetër, të cilit duhet t'i përmbahemi, është urdhri që na jep Allahu në këtë ajet: ***"Të gjithë mbahuni fort prej litarit të Allahut dhe mos u përçani[18]!"***

Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* e ka shpjeguar këtë ajet duke thënë: "*Ju e keni për detyrë të jeni të bashkuar me xhematin dhe ruajuni përçarjes*[19]." Po kështu, edhe në një hadith tjetër Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* thotë: *"Bashkësia është mëshirë, ndërsa përçarja është ndëshkim*[20]."

Përçarja me të gjitha llojet e saj: në opinione, në fjalë dhe në vepra është ndëshkim, me të cilin Allahu dënon ata që i kanë devijuar urdhrit të Tij dhe nuk kanë ndjekur udhëzimin e Tij.

Për këtë arsye, ai që i përmbahet xhematit të Ehli-Sunetit dhe pason imamët e dijetarët e tyre, i është përmbajtur Allahut. Ai që ndahet prej tyre, nuk ka siguri se nuk do të bëhet pjesë e përçarjes dhe se nuk do të vuajë ndonjë formë ndëshkimi të Allahut në këtë botë. E lusim Allahun e Lartësuar të na ruajë ne dhe vëllezërit tanë nga kjo e keqe!

Profeti tha: *"Bashkësia është mëshirë, ndërsa përçarja është ndëshkim."* Bashkësia në të gjitha format dhe karakteristikat e saj, nëse kapet pas udhëzimit dhe së vërtetës, është mëshirë, me të cilën Allahu mëshiron robërit e tij. Ndërsa përçarja është ndëshkim, nga e cila kurrë nuk vijnë të mira.

---

18 Sure Ali Imran:103.
19 Transmeton Tirmidhiu e Ahmedi dhe është sahih.
20 Transmeton Abdullah ibn Ahmed në Zeuaid Musned dhe është sahih, shih Es-sahiha nr.667.

Ndaj edhe Allahu, pasi përmendi ajetin: ***"Të gjithë mbahuni fort prej litarit të Allahut dhe mos u përçani!",*** e vijoi me ajetin tjetër që thotë: ***"Le të dalë prej jush një grup që të thërrasë për në mirësi, të urdhërojë për vepra të mira e të ndalojë prej veprave të shëmtuara! Këta njerëz do të jenë të shpëtuarit."*** Dhe më pas tha: ***"Mos u bëni si ata që, pasi u erdhën provat e qarta, u përçanë dhe u grindën. Për këta do të ketë dënim të madh."***

Për ata që janë përçarë me fjalë dhe me vepra, pasi u kanë ardhur prova të qarta dhe udhëzimi, nuk ka siguri se nuk do të devijojnë, nuk ka siguri se nuk do të kenë mosmarrëveshje dhe nuk ka siguri se nuk do të dalin nga rruga e drejtë. Ndaj është e domosdoshme që t'i përmbahemi bashkësisë së pasuesve të Sunnetit dhe Xhematit dhe fjalëve të tyre, gjithashtu të mos u largohemi parimeve, rregullave dhe gjithçka që kanë përcaktuar ata. Këta dijetarë i njohin bazat e pasuesve të Sunnetit dhe Xhematit dhe shumë argumente fetare, të cilat shumë nga njerëzit që pretendojnë se i dinë, nuk i dinë. Kjo sepse këta dijetarë e kanë dijen të qëndrueshme, vlerësimet e sakta dhe kanë mençuri e përvojë të madhe.

Shiko se ç'ka bërë Abdullah ibn Mes'udi *(radijallahu anhu)* kur ka qenë në Haxh me Othmanin *(radijallahu anhu)*.

Othmani e falte namazin të pashkurtuar, në Mina falte katër rekate, ndërsa Sunnet është që të falen të shkurtuara namazet me katër rekate, pra me nga dy rekate. Por Othmani, sipas një mendimi të tij të interpretuar nga ana fetare, falte katër dhe Ibn Mes'udi thoshte: Sunneti i Muhamedit *(salallahu alejhi ue selem)* është që të falen në Mina dy rekate për çdo namaz katërsh dhe jo ndryshe.

Ibn Mes'udit iu drejtuan dhe i thanë: Ti e thua këtë, ndërkohë që vetë falesh pas Othman ibn Afanit me katër rekate! Pse e bën këtë?!

Ai i tha: O njeri, kontradikta është e dëmshme[21].

Dhe kjo sepse njerëz të tillë si ata i kishin kuptuar drejtë parimet dhe rregullat, të cilat nëse dikush i shkel, nuk ka siguri se nuk do të bëhet vetë pre e fitnes dhe nuk do të tërheqë edhe të tjerët nga pas.

Ibn Mes'udi tha: Kontradikta është e dëmshme.

21 Transmeton Ebu Daudi dhe është sahih.

# RREGULLI I PESTË

Nismat apo organizimet që ndërmerren kur ndodhin fitne, qofshin këto nisma shtetesh apo thirrësish, muslimani duhet t'i vlerësojë me peshoren e saktë të fesë, me kriteret e pasuesve të Sunnetit dhe Xhematit. Ai që i mat gjërat me këtë peshore, pa dyshim që vlerësimi i tij do të jetë i drejtë dhe i paanshëm, i ngjashëm me përshkrimin që Allahu i bën peshores së Tij: ***"Dhe në Ditën e Kiametit, Ne do të vendosim peshore të sakta e askush nuk do të pësojë asnjë padrejtësi[22]."***

Edhe pasuesit e Sunnetit dhe Xhematit kanë kritere të drejta, me të cilat vlerësojnë çështjet, mendimet dhe situatat. Këto kritere, siç sqarohen nga imamët dhe dijetarët pasues të Sunnetit dhe Xhematit, ndahen në dy grupe:

**Grupi i parë:** Kritere që ndajnë Islamin nga kufri, pra që vlerësojnë se sa i saktë është pretendimi se kjo ide, njerëz dhe grupe i përkasin Islamit apo jo.

Shumë nisma që ndërmerren i atribuohen Islamit, ndaj ato duhen peshuar drejt. Nëse janë në përputhje me islamin, atëherë për ta do të rezultojnë gjykime fetare, të cilave duhet t'u përmbahemi duke iu bindur kështu urdhrave të Allahut dhe të të Dërguarit të Tij.

**Grupi i dytë:** Kritere me të cilat vlerësohet se sa i plotë është islami i një njeriu, grupi apo ideje dhe sa i mangët është ai. Vlerësohet ndjekja e drejtë e Islamit nga ndjekja jo e drejtë e tij.

22 Sure El-enbija:47.

Pra nga vlerësimet e grupit të parë dallohet besimi nga mosbesimi, imani nga kufri. A është kjo ide, teori apo organizëm që ngrihet në Islam apo jo? Ndërsa nga vlerësimet e grupit të dytë dallohet nëse një ide, teori apo organizëm është i drejtë dhe i udhëzuar ashtu siç dëshiron Allahu dhe i Dërguari i Tij apo ka mangësi.

Nëse pas kësaj gjërat bëhen të qarta, si rrjedhim do të kemi edhe gjykime të caktuara të fesë, të cilave duhet t'u përmbahemi.

Për sa i përket grupit të parë, me të cilin dallohet Islami nga kufri, kemi tri kritere:

**Kriteri i parë:** Të shikohet nëse ata që ndërmarrin një nismë në emër të Islamit, janë zbatues të teuhidit apo jo? Nën këtë organizëm adhurohet vetëm Allahu dhe zemrat i drejtohen plotësisht vetëm Atij, apo adhurimi u drejtohet edhe të tjerëve veç Allahut?

Allahu i Lartësuar thotë: ***"Çdo populli Ne i çuam një të dërguar*** *(që u thoshte)****: "Adhuroni Allahun dhe shmangni idhujt*** [23]***",*** dhe përsëri Ai thotë: ***"Atyre që u japim pushtet në tokë, kryejnë faljet, japin zekatin, urdhërojnë kryerjen e veprave të mira dhe pengojnë atë që është e mbrapshtë. Tek Allahu është fundi i të gjitha çështjeve*** [24]***."***

Disa nga komentuesit e Kur'anit thonë se shprehja ***urdhërojnë kryerjen e veprave të mira,*** do të thotë urdhërojnë në teuhid, dhe shprehja ***pengojnë atë që është e mbrapshtë,***

23 Sure En-nahl: 36.
24 Sure El-haxh: 41.

do të thotë ndalojnë nga shirku, sepse e mira më e madhe është teuhidi dhe e keqja më e shëmtuar është shirku. Ky është pra edhe kriteri i parë.

**Kriteri i dytë:** Të shikohet se sa realizohet dëshmia se Muhamedi është i dërguari i Allahut. Një nga kushtet që kjo dëshmi të plotësohet, është edhe të gjykuarit me ligjin dhe fenë të cilën ka ardhur Muhamedi *(salallahu alejhi ue selem)*.

Allahu i Lartësuar thotë: ***"Jo, për Zotin tënd, ata nuk do të jenë besimtarë të vërtetë, derisa të të marrin ty për gjykatës për kundërshtitë mes tyre; e pastaj të mos ndiejnë kurrfarë dyshimi ndaj gjykimit tënd dhe të të binden ty plotësisht[25]."***

Përsëri Ai thotë: ***"A mos kërkojnë ata gjykimin*** *(me ligjin)* ***e*** *(kohës së)* ***injorancës?! E kush është gjykatës më i mirë se Allahu për njerëzit që besojnë bindshëm[26]?"*** dhe thotë: "***Kushdo që nuk gjykon sipas asaj që ka shpallur Allahu, ai është mohues i vërtetë[27]."***

Nëse sheh një organizëm të ngritur, pasuesit e të cilit gjykojnë me ligjin e Allahut në çështjet e njerëzve, atëherë dije se ky organizëm është islam. Kjo sepse pasuesit e tij gjykojnë me ligjin e Allahut dhe kanë ngritur gjykata të sheriatit, të cilat gjykojnë me atë që ka zbritur Allahu. Askujt nuk i takon të gjykojë ndryshe nga ajo që ka zbritur Allahu apo të jetë i kënaqur me një gjykim, ndaj të cilit as Allahu dhe as i Dërguari i Tij nuk janë të kënaqur.

---

25 Sure En-nisa: 65.
26 Sure El-maide: 50.
27 Sure El-maide: 44.

**Kriteri i tretë:** Të shikohet nëse ka lejim të harameve, dhe nëse ndodhin harame, a urrehen e kritikohen?

Nëse shfaqet një gjë e ndaluar, për të cilën është rënë dakord mes dijetarëve, atëherë kemi dy qëndrime: e para, ose këtë gjë e shohin si të lejuar, dhe kjo padyshim që është kufr, Zoti na ruajt, ose, e dyta, nuk e shohin si të lejuar, por ajo gjendet dhe ekziston. Ata që kanë ngritur këtë ide, e pranojnë se ajo është e keqe dhe e ndaluar, pra nga këtu kuptojmë që kjo nismë është islame dhe pasuesit e saj janë muslimanë.

Këto janë edhe tri kriteret e grupit të parë që janë sqaruar nga dijetarët dhe imamët tanë, Allahu i mëshiroftë.

Grupi i dytë ka të bëjë me kriteret, me anë të të cilave dallohet se sa i plotë apo i mangët është islami i dikujt.

Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* e pranoi Islamin dhe e zbatoi të gjithin, ashtu siç i erdhi nga Allahu i madhëruar. Ai është i udhëzuari që merret si pishtar i udhëzimit, prandaj e ndoqën kalifët e drejtë që erdhën pas tij, Allahu qoftë i kënaqur prej tyre. Por vitet rrodhën dhe pak nga pak zbatimi i plotë i Islamit u rrallua deri në ditët tona, siç qe shprehur edhe Profeti *(salallahu alejhi ue selem)*: ***"Çdo kohë që do të vijë më pas për ju, do të jetë edhe më e keqe se ajo që shkoi, derisa të takoni Zotin tuaj***[28]***."***

Kriteret në këtë rast janë të shohësh se si realizohen çështjet e fesë. Si e realizon namazin?

28 Transmeton Buhariu.

Si e realizon ndalimin nga e keqja? Si e realizon urdhërimin për të mira dhe ndalimin nga e keqja, për sa u përket farzeve dhe ndalimit të harameve? Sa më të plota apo të mangëta të jenë këto, aq edhe i plotë apo i mangët është ky mendim, organizëm apo ide.

Këto kritere që përmendëm, janë të rëndësishme dhe duhet që patjetër t'i mbash në mendje dhe në zemër. Asnjëherë mos iu largo atyre, që të mos humbasësh dhe të lajthisësh atëherë kur ndodhin këto gjëra, që të mos të të ngatërrohen çështjet në kohë fitnesh dhe trazirash.

Nëse i ke të qarta të gjitha këto që thamë dhe arrite të dallosh ndërmjet një flamurtari islam dhe një jo të tillë, atëherë e ke për detyrë nga ana fetare që të përkrahësh dhe mbështetesësh flamurtarin islam që ngrihet me të drejtën dhe të vërtetën. Kjo sepse Allahu i madhëruar ka urdhëruar që t'i duam dhe përkrahim besimtarët, dhe ka nxitur që të kapemi pas litarit të Tij e të mos përçahemi.

**Kështu, së pari,** që të përkrahësh dhe të mbështetesësh një nismë të drejtë islame, duhet që dashuria, ndihma dhe përkrahja jote të jenë për atë person që ngre Islamin e saktë dhe të pastër, pa pasur në të devijime, paqartësi dhe mëdyshje. Sepse ose është Islam, ose është kufr! Nëse është Islam, prej kësaj rrjedhin edhe norma të fesë që duhet të zbatohen.

Një muslimani nuk i lejohet që për shkak të një gjynahu, t'ia lejojë vetes të mos i bindet asaj që ka urdhëruar Allahu dhe i Dërguari i Tij, që t'i dojë dhe përkrahë besimtarët, t'i dojë dhe përkrahë ata që luftojnë e përpiqen për hir të Allahut.

**Së dyti,** të këshillosh me gjithë zemër ngritësit

dhe pasuesit e kësaj nisme apo organizmi islam. Pasuesit e Sunneti dhe Xhematit dallojnë nga bidatçinjtë që duan përçarjen, sepse i këshillojnë ata që Allahu ka caktuar të jenë prijës të tyre dhe i shtojnë lutjet për ta edhe nëse shohin prej tyre gjëra që nuk u pëlqejnë. Ata i këshillojnë njerëzit dhe prej kësaj nuk duan as lëvdata e as shpërblime, por gjithçka e presin prej Allahut dhe prej askujt tjetër. Nëse këtë e kemi në zemër, atëherë me të vërtetë jemi prej pasuesve të Sunnetit dhe Xhematit.

Lexoni librat e besimit të pasuesve të Sunnetit dhe Xhematit, do të gjeni në ta kapituj të veçantë që flasin për të drejtat që ka prijësi ndaj Xhematit dhe të drejtat që ka Xhemati ndaj prijësit. Kështu, duke u plotësuar këto të drejta, arrihet që të jemi pjesë e pasuesve të Sunnetit dhe Xhematit.

Këshilla që duhet t'u japim prijësve muslimanë dhe mbarë muslimanëve, është detyrë, siç na këshillon edhe Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* në hadithin e mirënjohur që thotë se feja është këshillë.

## Si bëhet këshilla dhe sqarimi?

Ashtu siç na tregohet në Sunnet dhe jo siç na thotë mendja jonë. Në një hadith autentik profetik thuhet se Ijadh ibn Ganem i tha Hisham ibn Hakimit *(radijallahu anhuma)*: A nuk e ke dëgjuar fjalën e të Dërguarit të Allahut *(salallahu alejhi ue selem)*: ***"Kush dëshiron të këshillojë atë që ka pushtet, mos ta fillojë këshillën në mënyrë publike, por ta marrë për dore, të veçohet me të dhe nëse ia pranon, kjo është ajo që kërkohet, nëse jo, ai e ka kryer detyrën e tij[29]."***?

29 Transmeton Ibn Ebi Asim dhe është sahih.

Dëgjojeni Sunnetin e Muhamedit *(salallahu alejhi ue selem)*, sepse pa dyshim që ju doni ta pasoni Sunnetin, ashtu siç e zbatojnë pasuesit e Sunnetit dhe Xhematit.

Nëse sipas kritereve të mësipërme dallohet një flamurtar islam nga një jo i tillë, atëherë prej tyre rrjedhin detyra fetare të rëndësishme. Një nga këto detyra të rëndësishme që del më në pah në kohë fitnesh dhe trazirash, është edhe këshilla që përmendëm.

Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* tha: ***"Kush dëshiron të këshillojë atë që ka pushtet, mos ta fillojë këshillën në mënyrë publike, por ta marrë për dore, të veçohet me të dhe nëse ia pranon, kjo është ajo që kërkohet, nëse jo, ai e ka kryer detyrën e tij."***

Pasimi i këtij Sunneti na jep qetësi, siguri dhe na vendos në radhën e ndjekësve të Profetit dhe me dëshirën e Allahut do të jemi të shpëtuar. Nëse nuk e pasojmë Sunnetin, atëherë edhe dalja nga rruga e pasuesve të Sunnetit dhe Xhematit do të jetë në atë masë për sa nuk i jemi bindur.

Nëse këto kritere nuk mund të dallohen qartë nga një musliman i thjeshtë apo edhe një nxënës dijeje, atëherë ç'duhet bërë? Në këtë rast, pikë referimi janë dijetarët. Dijetarët janë ata që i matin çështjet dhe i vlerësojnë më drejtë dhe më saktë, janë ata që gjykojnë më drejtë se kushdo me gjykimin e saktë fetar.

Për këtë arsye, gjykimi nëse diçka i përket Islamit apo jo, se kemi të bëjmë me iman apo kufr, pikë referimi për këtë janë dijetarët e Sunnetit dhe Xhematit dhe jo dikush tjetër që nuk është dijetar. Jo ata që mund të dinë diçka dhe nuk dinë

diçka tjetër apo edhe përgjithësojnë gjëra që nuk lejohen.

Gjykatës për atë njeri që nuk është në gjendje të masë drejtë me peshoren e saktë të fesë, është dijetari. Fjalët e tyre duhen pasuar në vlerësimin e imanit apo të kufrit, përderisa përdorin ato kritere që përmendëm...

# RREGULLI I GJASHTË

Për fjalët dhe veprat në situata fitnesh ka norma dhe rregulla të caktuara. Jo çdo fjalë që të duket e bukur, duhet thënë dhe jo çdo vepër që të duket e mirë, duhet bërë, sepse në situata fitnesh si nga fjalët dhe veprat e tua do të rrjedhin pasoja të tjera.

Ndaj nuk është habi që Ebu Hurejra (radijallahu anhu) thoshte: *"Nga i Dërguari i Allahut kam marrë dy dije. Të parën e kam shpërndarë, ndërsa tjetrën, nëse do ta shpërndaja, do të ishte prerë ky gurmaz[30]."*

Dijetarët për këto fjalë të Ebu Hurejrës se *do të ishte prerë ky gurmaz,* kanë thënë se ka fshehur disa hadithe që flasin për fitnet dhe hadithe që flasin për Beni Umejen dhe të ngjashme me to. Ebu Hurejra i tha këto fjalë në kohën Muauijes (radijallahu anhu) dhe njerëzit në atë kohë i ishin bashkuar Muauijes pas përçarjes dhe luftërave që kishin pasur.

Ebu Hurejra fshehu disa hadithe, pse?! Ato janë thënie të Profetit, pse duhet t'i fshihte? Këto hadithe nuk kishin të bënin me norma të fesë, por me diçka tjetër. Megjithatë, pse duhej të fshiheshin? Shkaku ishte që ato të mos bëheshin fitne për njerëzit. Ebu Hurejra nuk tha se hadithet janë hak dhe nuk lejohet që dija të fshihet, pse? Arsyeja është se koha kur Ebu Hurejra i tha këto fjalë, e kërkonte një gjë të tillë, që njerëzit të mos përçaheshin pas vitit të bashkimit kur u mblodhën nën udhëheqjen e Muauijes.

30 Transmeton Buhariu.

Abdullah ibn Mes'udi *(radijallahu anhu)* thotë: *"Nëse do t'u tregosh njerëzve diçka që nuk e kuptojnë, për disa prej tyre ajo do të bëhet fitne*[31]*."*

Jo të gjithë njerëzit i kuptojnë fjalët siç duhet dhe sidomos në rast fitnesh mund të dëgjojnë fjalë që nuk ua kap mendja si duhet. Në bazë të asaj gjëje që e kuptojnë gabim, krijojnë bindje dhe besime të gabuara apo bëjnë veprime të pakontrolluara dhe thonë fjalë që nuk duhen thënë dhe që kanë përfundime jo të mira. Të parët (selefët) për një arsye të tillë e kanë praktikuar shpesh këtë gjë.

Kemi shembullin e Hasan Basriut, i cili e kritikoi Enes ibn Malikun (radijallahu anhu) kur i tregoi Haxhaxh ibn Jusufit hadithin që fliste për dënimin e uranijinëve.[32] Ai i tha Enesit: Pse ia tregon Haxhaxhit këtë hadith?!

Hasani ia tha këtë Enesit, sepse Haxhaxhi ishte njeri i etur për gjak dhe me këtë hadith ndoshta do të justifikonte veprimet e tij, ndaj një hadith i tillë nuk duhej t'i tregohej Haxhaxhit, që të mos gjente me mendjen e tij – që nuk e kishte në rregull – justifikim fetar që të mbështeste gjëmat që bënte. E pra, kjo dije dhe ky hadith do të kuptohej në mënyrë të gabuar nga ana e Haxhaxhit.

Hasani e kritikoi Enesin, ndërkohë që ky ishte sahab i Profetit për hadithin që i tregoi Haxhaxhit dhe Enesi u bë pishman që ia tregoi këtë hadith atij.

Po kështu edhe Hudhejfe ibn Jemani, që para Ebu Hurejrës i fshehu disa hadithe që kishin të bënin me fitnet, sepse e pa që njerëzit nuk kishin nevojë për to.

---

31 Transmeton Muslimi.

32 Krahinë nga vinin këta njerëz.

Edhe imam Ahmedit nuk i pëlqente të tregonte për hadithet ku përmendet dalja kundër pushtetit, madje dha urdhër që ato të hiqen nga libri i tij "Musnedi" dhe tha: *"Nuk vjen gjë e mirë nga fitnja, nuk vjen gjë e mirë nga dalja (kundër pushtetit)*[33]*."*

Ebu Jusufit gjithashtu nuk i pëlqente të tregonte hadithe të panjohura, të çuditshme dhe të padëgjuara nga njerëzit. Po kështu edhe imam Malikut nuk i pëlqente të tregonte disa hadithe ku përmendeshin disa prej cilësive të Allahut.

Nga kjo që thashë, e rëndësishme është se në raste fitnesh jo çdo gjë që dihet, thuhet dhe jo çdo gjë që thuhet, mund të thuhet në çdo kohë. Fjalët duhet të kontrollohen, sepse ti nuk e di se ç'mund të shkaktojë fjala jote, mendimet apo opinionet e tua.

Të parët *(selefët)* - Allahu i mëshiroftë - dëshironin të ishin të ruajtur në rast fitnesh, ndaj dhe kanë heshtur për shumë gjëra që të ruanin fenë e tyre dhe ta takonin Allahun të pastër dhe të ruajtur nga fitnet.

Po kështu transmetohet se Sad ibn Ebi Uekasi *(radijallahu anhu)*, kur i biri i foli për diçka që duhej ta bënte në kohën e fitnes, i tha: Ore ti, çfarë do që të bëhem unë, kreu i fitnes?! Jo, jo pasha Allahun!

Siç shihet, Sadi nuk donte që as ai dhe as i biri të bëheshin pjesë e fitnes, qoftë edhe me një fjalë apo veprim edhe nëse do t'i dukej i mirë, sepse përfundimi mund të mos ishte i mirë.

---

33 Bëhet fjalë kur qeveria apo pushteti i një vendi është islam, pavarësisht nga gabimet që ka, përderisa nuk del nga feja, nuk lejohet që të ngresh krye kundër tij. Ndërsa për qëndrimin që duhet të mbajë muslimani ndaj një pushteti jo islam, ka rregulla dhe parime të mirëpërcaktuara ndaj nuk duhet vepruar kundër tyre. (sh.përkth)

Njerëzit duhet t'i peshojnë gjërat me peshoren e saktë të fesë, që të ruhen dhe të mos bien në gabime. Pra, si fjalët ashtu dhe veprat duhet të jenë të kontrolluara në bazë të rregullave të fesë, sepse jo çdo gjë që mund të jetë e lavdëruar në një kohë të caktuar, e tillë është edhe në kohë fitneje, sidomos kur fjalët dhe veprat nuk kuptohen ashtu siç duhet.

Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* i tha Aishes: ***"Sikur populli yt të mos kish qenë kaq pranë kohës së kufrit, do ta kisha shembur Qaben, do ta kisha rindërtuar mbi themelet e Ibrahimit dhe do t'i kisha bërë dy dyer*** [34]***."***

Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* pati frikë se mos kurejshët që sapo ishin bërë muslimanë, do ta keqkuptonin veprimin e tij, duke e prishur dhe rindërtuar Qaben në themelet e Ibrahimit e duke i bërë dy dyer, nga njëra do të hynin dhe nga tjetra do të dilnin, se ai ndoshta me këtë donte t'u mburrej atyre apo ndoshta donte t'u zhdukte atyre fenë që patën trashëguar nga Ibrahimi apo edhe ndonjë arsye tjetër, prandaj edhe Profeti e la këtë gjë dhe nuk veproi.

Vetë Buhariu në një kapitull të librit të tij argumentohet me këtë hadith, duke e quajtur: *"Ai që e lë diçka të zgjedhur nga frika se mos njerëzit nuk e kuptojnë ashtu siç duhet dhe bien në një pozitë më të keqe."* Siç shihet, edhe nga ky titull kemi të bëjmë me gjëra që mund të zgjidhen ose të lihen, por për shkak të frikës së keqkuptimit, ato lihen. Dhe nën këtë titull, Buhariu përmendi hadithin e mësipërm.

Nga gjithë sa përmendëm, nxjerrim se patjetër duhet përdorur arsyetimi logjik dhe të kuptohen

34 Transmeton Buhariu.

si duhet situatat që kalojmë. Nxitimi dhe ngutja janë gjëra të shëmtuara. Kush të detyron ty që në situata fitnesh të flasësh atë që të duket e drejtë në çdo takim që bën apo me çdo njeri që njeh e nuk njeh?!

Të vërtetën dhe të drejtën e sqarojnë dijetarët e Sunnetit dhe Xhematit. Nëse ke ndonjë mendim apo ide tënden, paraqitua atyre dhe nëse ta pranojnë, mirë, nëse jo, e ke larguar përgjegjësinë që ke nga vetja dhe nuk ke arsye për t'ua shfaqur mendimet e tua muslimanëve të thjeshtë.

# RREGULLI I SHTATË

Allahu ka urdhëruar që të përkrahim dhe mbështesim besimtarët, në veçanti dijetarët. Besimtarët dhe besimtaret, ashtu siç thotë edhe Allahu, janë miq dhe mbështetës të njëri-tjetrit. Çdo besimtari i takon dhe i del si detyrë që t'i dojë besimtarët, t'i ndihmojë dhe të mos tallet me ta, aq më tepër kur këta besimtarë janë ndihmësit e fesë së Allahut, janë ata që u sqarojnë njerëzve hallallin dhe haramin, të drejtën dhe të kotën. Nuk lejohet që dijetarët të përmenden për keq. Ato takime ku dijetarët nuk përmenden për mirë, janë takime të këqija. Pse? Sepse dijetarët janë trashëgimtarët e Profetëve dhe Profetët nuk kanë lënë trashëgimi as dinar e as dirhem, por kanë lënë dijen. Dhe kush ka marrë prej saj, vërtet që ka marrë një hise të bollshme. Kush i nderon, i respekton dhe ndjek fjalët e dijetarëve të Sunnetit dhe Xhematit dhe të teuhidit, pa dyshim që një njeri i tillë ka marrë prej trashëgimisë profetike dhe nuk e ka lënë këtë vetëm për të tjerët.

Dijetarët, të cilëve u merren fjalët dhe duhen, janë ata që kanë këto karakteristika:

**E para:** Ata janë imamët e Sunnetit dhe Xhematit në kohën e tyre, imamët e teuhidit, atyre që u merren fjalët për bazë në kohën e tyre.

**E dyta:** Ata janë të pajisur me dije të gjithanshme në njohjen e normave të fesë. Ata njohin jurisprudencën islame *(fikhun)*, parimet e fesë dhe rregullat praktike të jetës. Ata i kanë çështjet të qarta dhe nuk i ngatërrohen me njëra-tjetrën.

Këtu dua të përmend një çështje të rëndësishme, në të cilën kanë gabuar shumë njerëz. Disa njerëz kanë thënë: Dijetarët tanë në këtë kohë nuk e kuptojnë realitetin! Madje ka prej atyre që thonë se nga këto gjëra që kanë ndodhur dhe nga këto situata që kanë kaluar, kemi dalluar se cilët prej dijetarëve e kuptojnë realitetin, dhe në bazë të tyre përcaktojnë edhe vendimet fetare, dhe cilët jo!
Këto nuk janë fjalë të peshuara mirë dhe tregojnë se ai që flet kështu, nuk e kupton se ku bazohen normat e fesë dhe si gjykojnë dijetarët për të dhënë një gjykim të caktuar.
Për dijetarët, të kuptuarit e realitetit ndahet në dy lloje:

**Lloji i parë**: Të kuptuarit e realitetit, mbi të cilin bazohet një gjykim fetar. Kjo është diçka e domosdoshme, sepse nëse një njeri gjykon për një çështje pa e kuptuar realitetin e saj, ka gabuar. Nëse njohja e një realiteti të caktuar ka të bëjë edhe me dhënien e gjykimit, atëherë patjetër që duhet njohur dhe kuptuar ky realitet.

**Lloji i dytë**: Realiteti që nuk ka asnjë lloj ndikimi në gjykimin fetar. Në realitet mund të kenë ndodhur shumë gjëra... kështu e ashtu... histori pa fund. Por të gjitha këto nuk kanë asnjë ndikim në gjykimin e fesë për diçka të caktuar. Në këtë rast dijetarët nuk i marrin parasysh këto gjëra, edhe sikur t’i njohin dhe kuptojnë ato. Jo për çdo situatë që njihet, ndryshon edhe gjykimi fetar.

Do të jap disa shembuj për të dyja rastet që të kuptohen më mirë:

**Rasti i parë**, kur të kuptuarit e realitetit shërben si bazë për dhënien e një gjykimi fetar. Për shembull, kur gjykohet se një njeri ka vdekur me pushimin e zemrës apo me vdekjen e trurit?

Kjo është një çështje bashkëkohore dhe nëse dikush do të flasë pa e njohur realitetin e kësaj gjëje, pa dyshim që do të gabojë në gjykim. Gjykimi fetar i saj është i lidhur me të kuptuarit e realitetit.

Shembull tjetër: Gjykimi ndaj një shteti nëse ai është islam apo jo. Si mund të gjykoj mbi një shtet nëse është islam apo jo, pa njohur më parë realitetin e tij?!

E pra është e domosdoshme që një dijetar të nxjerrë një gjykim fetar. Për këtë gjë duhet më parë ta njohë këtë realitet.

Shembull tjetër: Kemi shumë grupime dhe xhemate të ndryshme islame që veprojnë sot në terren. Ato ndryshojnë nga njëra-tjetra dhe a mundet që një dijetar i fesë të gjykojë për to apo t'i vlerësojë pa i njohur më parë mirë? Çfarë besimesh kanë? Çfarë bazash dhe metodologji përdorin? Çfarë mendimesh dhe idesh kanë? E të tjera si këto...

E pra, është e pamundur që dijetari të japë një vlerësim të drejtë, pa njohur dhe kuptuar më parë realitetin që ka të bëjë me këtë. Siç kuptohet, gjykimi në këtë rast është i lidhur ngushtë me njohjen dhe kuptimin e realitetit, ndryshe gjykimi do të jetë i gabuar.

**Rasti i dytë**, kur njohja e realitetit nuk ka asnjë ndikim në gjykimin fetar përkatës. Për shembull, ajo që i tregohet gjykatësit kur ka përplasje ndërmjet dy palëve. Secila palë fillon të tregojë para gjykatësit çdo gjë që i ka ndodhur me palën tjetër, por jo e gjithë historia që ata tregojnë, ka

vlerë për gjykatësin. Ajo është një realitet, por gjykatësi nuk e merr atë për bazë, pasi ajo nuk ka asnjë vlerë për gjykimin që do të japë. Ndaj edhe një dijetar që jep fetva apo një gjykatës u drejtohet njerëzve duke u thënë: Nëse ka ndodhur kështu, nëse është kështu...etj, çka do të thotë se ai realitet që përmende nuk ka asnjë lidhje me gjykimin fetar për këtë çështje.

*Shembull tjetër:* Në ditët e sotme shohim se shumë prej thirrësve që kanë një moshë relativisht të madhe, përzihen me ata në moshë më të vogël në ambiente të ndryshme, duke dashur t'i mësojnë dhe udhëzojnë në atë që është më e mira. Por ne e dimë se nga kjo përzierje e të mëdhenjve me të vegjlit të kemi gjëra negative, madje edhe të ndaluara. Kjo njohje që kemi për këtë realitet, nuk na shtyn të gjykojmë se kontakti dhe përzierjet që kanë të vegjlit me të mëdhenjtë, nuk lejohet. Pra njohja e këtij realiteti negativ nuk ka ndikim në gjykimin që u dashka dhënë në këtë rast se të madhit nuk iu lejuaka të mësojë dhe udhëzojë të voglin!

Por njohja e këtij realiteti ka diçka tjetër. Ajo ka të bëjë me këshillën që i duhet dhënë atij që ka gabuar apo ka kryer diçka të ndaluar, të këshillohet që të pendohet. Realiteti në këtë rast nuk ka ndikim në ndonjë gjykim të caktuar, por njohja e tij ka vlerë për këshillën që duhet t'i japim atij që ka gabuar, që ai të mos bjerë më në një gabim të tillë që nuk i pëlqen Allahut të madhëruar.

*Një shembull tjetër që ka rëndësi:* Ka disa norma fetare, ndaj të cilave njerëzit kanë bindje të gabuara. Si për shembull, dihet me saktësi se Profeti *(salallahu aleji ue selem)* ka urinuar në këmbë. Të veprosh në një mënyrë të tillë duke ruajtur trupin dhe veshjen nga papastërtitë, është diçka e lejuar,

sepse Profeti e ka bërë diçka të tillë. Por njerëzit e paditur besojnë se ai që vepron kështu, ka bërë gabim dhe kjo nuk i takon ta bëjë një musliman..., e të tjera si këto.

Kjo bindje e këtyre njerëzve të paditur nuk do të thotë se gjykimi nuk është i saktë dhe se nuk duhet vepruar me të, pasi diçka e tillë është e lejuar dhe për këtë nuk ka dyshim. Gabimi qëndron te psikoza e të paditurve dhe ky gabim dhe çdo gabim tjetër që vjen si rezultat i mosdijes së njerëzve, ilaçin e ka te të mësuarit e këtij të padituri dhe jo që dijetari të ndryshojë gjykimin e saktë fetar për këtë çështje.

# RREGULLI I TETË

Edhe ky është një rregull shumë i rëndësishëm dhe ka të bëjë me mënyrën si përcaktohet që një veprim quhet përkrahje ndaj jobesimtarëve dhe si përcaktohet që një veprim quhet miqësi me ta. Në fe kemi dy fjalë që kanë kuptime të ndryshme dhe shpesh ngatërrohen nga shumë njerëz:

**E para**: përkrahja, mbështetja *(teueli)*.
**E dyta**: miqësia *(muualat)*.

E para është kufr.
E dyta është e ndaluar.

**E treta**: Të kërkosh ndihmë nga një jobesimtar apo ta paguash atë, kjo gjë lejohet me kushtet përkatëse.

Pra kemi tri çështje.

*Përsa i përket të parës, mund të përmendim fjalën e Allahut të madhëruar që thotë: ***"O besimtarë! Mos i bëni miq e mbrojtës hebrenjtë dhe të krishterët! Ata janë mbrojtës të njëri-tjetrit. Kushdo që i mbështet ata, ai është prej tyre. Vërtet, Allahu nuk i udhëzon në rrugë të drejtë keqbërësit[35]."***

Ajo që e përcakton *teuelin* (mbështetjen, përkrahjen), është kur në kohë lufte i vihet në ndihmë jomuslimanit kundër muslimanit, duke dashur që jomuslimanët të dalin fitimtarë.

*Teueli* është dashuria e plotë ndaj një jomuslimani apo ndihmesa që i jepet atij kundrejt musli-

35 Sure El-maide: 51.

manit. Kush e do një jomusliman për shkak të besimit të tij, ky njeri ka kryer një akt *teueli* dhe kjo është kufr.

* Ndërsa për sa i përket vetëm miqësisë *(muualat)* me jomuslimanët, ka të bëjë me dashurinë dhe admirimin që kihet për ta, për arsye të kësaj bote. Vlerësimi i lartë për ta, ngritja dhe ekzaltimi i tyre... e të tjera si këto janë fisk (gjynah i madh), por jo kufr. Allahu i madhëruar thotë: ***"O besimtarë, mos i bëni miq armiqtë e Mi dhe tuajt, duke u shprehur atyre dashuri, ndërkohë që ata kanë mohuar të vërtetën që ju ka ardhur dhe kanë dëbuar të Dërguarin dhe ju, vetëm se besonit në Allah, te Zoti juaj. Nëse keni dalë luftëtarë në rrugën Time dhe për kënaqësinë Time dhe fshehurazi u shfaqni atyre dashuri, atëherë gaboheni. Unë e di çfarë fshihni dhe çfarë bëni haptazi. Secili prej jush që vepron ashtu, është shmangur nga rruga e drejtë[36]."***

Dijetarët duke e komentuar ajetin, kanë thënë se këtu Allahu iu është drejtuar me emrin besimtarë dhe në mes tyre futen edhe ata që kanë shprehur dashuri ndaj jomuslimanëve. Kjo tregon se një veprim i tillë nuk është kufr, por humbje e rrugës së drejtë. Kjo sepse ai që shpreh dashurinë dhe admirimin për ta, e bën për arsye të kësaj bote dhe jo për shkak të dyshimeve që ka ndaj fesë.

Ndaj edhe Profeti *(salallahu alejhi ue selem)* iu drejtua sahabit që veproi në një mënyrë të ngjashme, duke e pyetur: *"Ç'të shtyri të veprosh kështu?"* dhe ai iu përgjigj: *"Pasha Allahun, unë*

36 Sure El-mumtehine: 1.

*nuk i besoj veçse Allahut dhe të Dërguarit të Tij, por doja që ata të ma dinin për nder dhe kështu Allahu nëpërmjet kësaj gjëje të më shpëtonte nga dëmi familjen dhe pasurin time...”* [37]

Nga këtu kuptojmë se dashuria për jobesimtarët dhe admirimi për ta për arsye të kësaj bote, nuk është kufr në vetvete nëse një njeri i tillë është besimtar dhe është i bindur në besimin e tij, ndonëse ka këtë lloj dashurie.

* Ndërsa të kërkuarit ndihmë nga jomuslimani dhe pagimi i tij është i lejuar në situata të ndryshme, - kanë thënë dijetarët. Dijetarët japin fetva për këtë çështje sa herë që e shohin të nevojshme apo të arsyeshme.

T’u japësh jomuslimanëve të holla apo sadaka, duke dashur që t’i afrosh apo të largosh të keqen e tyre, është një temë tjetër që nuk futet te këto të trija që përmendëm.

37 Hadithin e transmeton Buhariu dhe Muslimi.

# RREGULLI I NËNTË

Hadithet që flasin për fitnet, nuk duhet të zbriten në një realitet të caktuar ku jetojmë. Njerëzve u pëlqen së tepërmi që kur ndodhin fitne, të lexojnë hadithet e Profetit *(salallahu alejhi ue selem)* që flasin për to. I dëgjon shpesh të thonë në bisedat e tyre: Profeti ka thënë kështu... kjo është koha dhe kjo është fitnia për të cilën ka folur!

Të parët *(selefët)* na kanë mësuar se hadithet e fitneve nuk zbritën në një realitet aktual, por ato tregojnë vërtetësinë e Profetit se ç'ka thënë për fitnet vetëm pasi ato të ndodhin, por duke pasur parasysh gjithmonë faktin që duhet t'u ruhemi dhe të bëjmë kujdes ndaj tyre.

Për shembull, disa njerëz kanë thënë për fjalën e Profetit *(salallahu alejhi ue selem)*: *"Fitnia në kohën e fundit do të vijë nga një njeri prej familjes sime",* se ai na qenka filani, i biri i filanit! Apo disa thonë se fjala e Profetit: *"Derisa njerëzit të pajtohen pas një njeriu si ija mbi brinjë",* se ky është filani, i biri filanit! Apo se fjala e Profetit: *"Do të ketë mes jush dhe romakëve paqe dhe pajtim...",* se kjo është ajo kohë!

Kjo metodë e zbritjes së haditheve mbi ngjarje të caktuara të realitetit që jetojmë dhe përhapja e tyre ndërmjet muslimanëve, nuk është prej metodës së pasuesve të Sunnetit dhe Xhematit. Pasuesit e Sunnetit dhe Xhematit i përmendin hadithet e fitneve për të paralajmëruar për rrezikun dhe dëmin e tyre. I paralajmërojnë muslimanët që t'u rrinë larg dhe të mos u afrohen fitneve, ashtu siç edhe duan të tregojnë vërtetësinë e atyre që ka thënë Profeti *(salallahu alejhi ue selem)*.

Dhe si përfundim e lus Allahun e Lartësuar që të na e tregojë të vërtetën dhe të na bëjë prej atyre që pasojmë atë! Të na bashkojë zemrat dhe të na forcojë në të drejtën! Të na bëjë prej atyre që pasojmë rrugën dhe besimet e pasuesve të Sunnetit dhe Xhematit, që nga fillimi deri në fund, duke mos bërë dallim mes asaj që kanë thënë, vendosur dhe argumentuar!

O Zot, të kërkojmë të na ruash nga fitnet që duken dhe ato që nuk duken! Të rregullosh muslimanët dhe prijësit e tyre! T'i udhëzosh ata në udhën e drejtë! T'i largosh nga njerëzit e prishur dhe të humbur, o Zot i botëve, na e prano lutjen!

E lusim Allahun të na mëshirojë dhe të na e mbyllë jetën tonë sa më mirë! T'i bëjë fitnet që shfaqen t'i kalojmë me sukses dhe të këqijat e tyre dëm për armiqtë e muslimanëve...

Paqja, bekimi dhe uratat e Allahut qofshin për Profetin tonë Muhamed, familjen, shokët e tij dhe të gjithë ata që pasojnë udhëzimin e tij, deri në ditën e Kiametit!

*U zbardh nga kaseta në letër nga Ekrem ibn Serdar Shejh më 22/5/1411.h (9/12/1990 e.s)*